*Pyetja: Cilat janë kushtet e Itikafit? A është agjërimi prej tyre? A i lejohet atij që është në Itikaf të vizitoj një të sëmurë? Apo t'i përgjigjet ftesës? Apo t'i kryen nevojat e familjes së tij? Apo të pasoj një xhenaze? Apo të shkoj në punë?*

*Përgjigja:*

Itikafi lejohet në një xhami në të cilën falet namazi me xhemat. E nëse ai që ka hyrë në Itikaf është prej atyre që e ka obligim namazin e Xhumasë dhe gjatë itikafit të tij i vjen koha e Xhumasë atëherë për të është më mirë të hynë në itikaf në një xhami në të cilën falet xhumaja.

Nuk është agjërimi kusht për Itikafin.

Dalja e mutekifit (atij që ka hyrë në Itikaf) e prish itikafin, ngase itikafi është qëndrimi në xhami për ta adhuruar Allahun e lartësuar. Përveç nëse del për ndonjë nevojë sikurse kryerja e nevojës, marrja e abdesit, larja, prurja e ushqimit nëse nuk ka kush t'ia sjell ushqimin. Dhe të ngjashme me këto çështje të cilat janë të domosdoshme për të dhe nuk ka mundësi t'i kryen në xhami.

Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë:

*"Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) kur ishte në itikaf nuk hynte në shtëpi vetëm se për kryerjen e nevojës së njeriut."*[1]

Ibn Kudame (Allahu e mëshiroftë) thotë: " Ajo e ka emërtuar nevoja e njeriut por, qëllimi me nevojën e njeriut është urina apo nevoja e madhe, sepse çdo njeri ka nevojë ta kryej atë. E në këtë hyn edhe nevoja për të ngrënë dhe të pirë nëse nuk ka kush t'ia sjell atij. Atij i takon të dalë nëse ka nevojë për të si dhe për çdo gjë që është e domosdoshme për të dhe nuk ka mundësi ta kryen në xhami. Dhe nuk i prishet Itikafi me daljen e tij përderisa nuk e zgjatë."[2]

E dalja e mutekifit për në punën e tij e kundërshton itikafin.

[1] Buhariu me nr:2092 dhe Muslimi me nr: 297.
[2] El Mugni:4/446.

Është pyetur Komisioni i përhershëm për Fetva[3]: A i lejohet mutekifit ta vizitojë një të sëmurë apo t'i përgjigjet ftesës, apo të kryej nevojat e familjes së tij, të pason xhenazet apo të shkon në punë?

Është përgjigjur: Synet është që mutekifi të mos viziton ndonjë të sëmurë gjatë itikafit të tij dhe as t'i përgjigjet ftesës, apo të kryej nevojat e familjes së tij. E as të përcjell xhenazen apo të shkon në punën e tij gjatë Itikafit. Për shkak të asaj që është transmetuar nga Aisheja (Allahu qoftë i kënaqur me të) e cila thotë*:*

*"Synet për mutekifin është të mos viziton të sëmurin, as të përcjell xhenazen, të mos prekë apo lozë me gruan e tij dhe të mos del prej itikafit vetëm se për diçka të domosdoshme."*[4]

Allahu e din më së miri.

[3] Fetava El Lexhnetil Daime: 10/410.
[4] E transmeton Ebu Davudi me nr: 2473 dhe Albani e konsideron të saktë në Irvaul Galil: 1/139.